# Akideja Er-Razije

**Imam Ebu Hatim & Imam Ebu Zur’ah**

**Botmi i dytë**

Autori: **Ibn Ebi Hatim transmeton nga babai i tij, Ebu Hatim,**

**dhe Ebu Zur’ah**

Burimi: **Dar Al-Kutub Al-ilmijah faqe 131-136**

Përktheu nga gjuha Arabe: **Arlind Aliu**

Redaktimi dhe realizimi kompjuterik: **Ebu Unejs**

Të gjitha lavdërimet i takojnë All-llahut, Gjykuesit Suprem, Zotëruesit, dhe Zotit të krijesave. Paqja dhe përshëndetjet (e All-llahut) qofshin mbi Atë i cili u dërgua me shpalljen e fundit, legjislaturën e pastër, që përmban argumentet e qarta dhe ekuilibrin në mënyrë që njerëzimi të mbajë drejtësi.

Ky është botimi i dytë (me disa përmirësime të vogla) i librit "Akideja Er-Razije", një përshkrim i shkurtër i Akides së Ehli-Sunetit dhe Xhematit, transmetuar nga dijetarët kryesorë nga Selefët.

Muhamed Abdurrahman bin Ebi Hatim er-Razi, All-llahu e mëshiroftë:

سألت أبي وأبا زرعة رضي الله عنهما عن مذاهب أهل السنة في أصول الدين، وما أدركا عليه العلماء في جميع الأمصار حجازًا وعراقًا ومصرًا وشامًا ويمنًا، فكان من مذهبهم

E kam pyetur babain tim Ebu Hatim, dhe Ebu Zurah, All-llahu qoft i kënaqur prej tyre, rreth menhexhit të Ehlu Sunetit lidhur me themelet e fesë, dhe në atë çka i kanë gjetur dijetarët e secilit rajon sikur Hixhazi, Iraku, Shami dhe Jemeni, dhe medhhebi i tyre ishte se :

إن الإيمان قول وعمل، يزيد وينقص

Me të vërtetë Imani ështe dëshmi (fjalë) dhe vepër, rritet dhe pakësohet.

والقرآن كلام الله غير مخلوق بجميع جهاته

Dhe Kur'ani është fjala e All-llahut dhe nuk është i krijuar, nga çdo aspekt.

والقدر خيره وشره من الله عز وجل

Dhe kaderi (caktimi) e mira dhe e keqja, është nga All-llahu i Lartësuar.

وخير هذه الأمة بعد نبيها أبو بكر الصديق، ثم عمر بن الخطاب، ثم عثمان بن عفان، ثم علي [رضي الله عنهم - وهم الخلفاء الراشدون المهديون

Dhe më i miri i këtij Umeti pas të Dërguarit ﷺ është Ebu Bekr Es-Sidiku, pastaj Umer ibn el-Hatabi, pastaj Uthman ibn Afani, pastaj Ali ibn Ebi Talibi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tyre, dhe ata janë Halifët e drejtë.

وأن العشرة الذين سماهم رسول الله ﷺ وشهد لهم بالجنة على ما شهد له وقوله الحق

Dhe dhjetëshi që i ka përmendur i Dërguari i All-llahut ﷺ dhe ka dëshmuar për ata, se ata janë prej banorëve të Xhenetit, atë që ka dëshmuar dhe fjala e Tij është e vërtetë.

والترحم على جميع أصحاب محمد ﷺ، والكف عما شجر بينهم

Dhe Mëshira e All-llahut kërkohet për të gjithë shokët e Muhamedit ﷺ, dhe të përmbahemi (nga të folurit) nga ajo çfarë ka ndodh mes tyre.

والله على عرشه بائن من خلقه، كما وصف نفسه في كتابه على لسان رسوله ﷺ، بلا كيف؛ أحاط بكل شيء علما. ليس كمثله شيء وهو السميع البصير

Dhe All-llahu është mbi Arshin e Tij, i dalluar nga krijesat e tij, ashtu si e ka përshkruar veten e Tij në librin e Tij që e ka zbritur përmes të Dërguarit të Tij ﷺ, pa pyetur, Ai i përfshinë të gjitha gjërat me dituri, **“...Asnjë send nuk është si Ai, Ai është Dëgjuesi, Shikuesi.”**

والله تبارك وتعالى يُرى في الآخرة، ويراه أهل الجنة بأبصارهم (ويسمعون) كلامه كيف شاء وكما شاء

Dhe All-llahu i Lartësuar do të shihet në Ahiret, do ta shohin banorët e Xhenetit me shikimin e tyre, dhe do ta dëgjojnë zërin e Tij, ashtu si dëshiron Ai, në atë mënyrë si Ai dëshiron.

والجنة حق، والنار حق، وهما مخلوقتان لا يفنيان أبدًا؛ فالجنة ثواب لأوليائه، والنار عقاب لأهل معصيته، إلا من رحم

Dhe Xheneti është i vërtetë, dhe Xhehenemi është i vërtetë. Të dyja (Xheneti dhe Xhehenemi) janë të krijuara nuk do të zhduken asnjëherë. Xheneti është shpërblimi i robërve që i binden urdhërave të Tij, dhe Xhehenemi është dënim për ata robër që mëkatojnë, përveç atyre që All-llahu i mëshiron.

والصراط حق. والميزان الذي له كفتان يوزن فيه أعمال العباد حسنها وسيئها حق

Dhe Ura e Siratit mbi zjarrin e Xhehenemit është e vërtetë, dhe Peshorja e cila i ka dy anë për të peshuar e cila peshon veprat e mira dhe të këqija të robëveështe e vërtetë.

والحوض المكرم به نبينا ﷺ حق

Dhe Lumi (Pusi) El- Haud me të cilin i Dërguari jonë ﷺ është nderuar, është i vërtetë.

والشفاعة حق. وأن ناسًا من أهل التوحيد يخرجون من النار بالشفاعة حق

Dhe Ndërmjetësimi është i vërtetë, dhe se njerëzit prej pasuesëve të teuhidit do të nxirren prej zjarrit të Xhehenemit me ndërmjetësim, kjoështe e vërtetë.

وعذاب القبر حق

Dhe dënimi në varr është i vërtetë.

ومنكر ونكير حق

Dhe melaiket që të marrin në pyetje (Munkeri dhe Nekiri) janë të vërtetë.

والكرام الكاتبون حق

Dhe melaiket që i shkrujnë veprat e robëve janë të vërtetë.

والبعث بعد الموت حق

Dhe Ringjallja pas vdekjes është e vërtetë.

وأهل الكبائر في مشيئة الله عز وجل، لا نكَّفر أهل القبلة بذنوبهم، ونكل سرائرهم إلى الله عز وجل

Dhe Njerëzit gjunahqarë janë nën vullnetin e All-llahut të Lartësuar, ne nuk i bëjmë tekfir (nuk i nxjerrim nga feja) njerëzit e Kibles për gjunahet e tyre, dhe e lëmë të fshehtën e tyre tek All-llahu i Lartësuar.

ونقيم فرض الجهاد والحج مع أئمة المسلمين في كل دهر وزمان

Dhe Ne e kryejmë obligimin e luftës (Xhihadin) dhe Haxhit me udhëheqësit e Muslimanëve në çdo moshë dhe në çdo kohë.

ولا نرى الخروج على الأئمة ولا القتال في الفتنة

ونسمع ونطيع لمن ولاه الله أمرنا ولا ننزع يدًا من طاعة

ونتبع السنة والجماعة ونتجنب الشذوذ والخلاف والفرقة

Dhe ne nuk e shohim të lejuar të ngrihemi kundër udhëheqësve tanë dhe të vrasim në fitne (të mos marrim pjesë në luftë në mes Muslimanve) dhe dëgjojmë dhe i bindemi kujtdo që e ka vendosur All-llahu i Lartësuar si udhëheqës (emir) të punëve tona, dhe ne nuk e largojmë doren e bindjes, dhe ne e ndjekim Sunetin dhe Xhematin, dhe ne shmangemi nga përçarja dhe mospajtimet, dhe ndarjet.

وأن الجهاد ماضٍ منذ بعث الله عز وجل نبيه ﷺ إلى قيام الساعة مع أولي الأمر من أئمة المسلمين، لايبطله شيء؛ والحج كذلك

Dhe lufta (Xhihadi) vazhdon të jetë obligim që prej kur është dërguar i Dërguari i All-llahut ﷺ dhe do të vazhdojë të jetë obligim deri në Ditën e Kijametit që të luftohet nën ombrellën e udhëheqësit të Muslimanëve, nuk mund asgjë ta shfuqizojë atë, dhe kryerja e Haxhit gjithashtu.

ودفع الصدقات من السوائم إلى أولي الأمر من أئمة المسلمين

Dhe se dhënja e sadakasë së bagëtive jepet tek udhëheqësi prej Umetit të Muslimanëve.

والناس مؤمنون في أحكامهم ومواريثهم، ولا يُدرى ما هم عند الله عز وجل

Dhe njerëzit janë besimtarë në lidhje me gjykimin dhe trashëgiminë e tyre, dhe ne nuk e dimë çështjen e tyre të (brendshme) tek All-llahu i Lartësuar.

فمن قال إنه مؤمن حقًا فهو مبتدع، ومن قال هو مؤمن عند الله فهو من الكاذبين، ومن قال إني مؤمن بالله فهو مصيب

Dhe kushdo që thotë se është besimtarë i vërtetë (ai ka bërë risi në fe) është mubtedi (bidatçi), dhe kushdo që thotë se ai është besimtar tek All-llahu, atëher ai është prej gënjeshtarëve, dhe kushdo që thotë se unë jam besimtar në All-llahun, ai është i saktë.

والمرجئة مبتدعة ضُلال

Dhe Murxhiet janë bidatçi të devijuar.

والقدرية مبتدعة ضلال، ومن أنكر منهم أن الله عز وجل لا يعلم ما يكون قبل أن يكون فهو كافر

Dhe Kaderit janë bidatçi të devijuar, dhe kushdo që thotë se All-llahu i Lartësuar nuk e di se çka do të ndodhë para se të ndodhë eshtë jobesimtar.

وأن الجهمية كفار

Dhe se Xhehmijët janë kufar.

وأن الرافضة رفضوا الإسلام

Dhe se Rafidit (Shijat) kanë refuzuar Islamin.

والخوارج مُرّاق

Dhe se Havarixhët janë ndarë nga Xhemati.

ومن زعم أن القرآن مخلوق فهو كافر بالله (العظيم) كفرًا ينقل من الملة

Dhe se kushdo që pretendon se Kur’ani është i krijuar është jobesimtar në All-llahun e Lartësuar, me kufër i cili e nxjerr atë nga mileti (Feja) Islame.

ومن شك في كفره ممن يفهم فهو كافر

Dhe kush dyshon në kufrin e tij (Xhehmiut) prej atyre që e kuptojnë ështe kafir (jobesimtar).

ومن شك في كلام الله (عز وجل) فوقف شاكًا فيه يقول "لا أدري مخلوق أو غير مخلوق" فهو جهمي

Dhe kush dyshon në fjalët e All-llahut të Lartësuar, duku u ndaluar dhe duke thënë "Nuk e di se Kur’ani është i krijuar apo nuk është i krijuar" ai është prej Xhehmive.

ومن وقف في القرآن جاهلا عُلِّمَ وبُدِّع ولم يُكفَّر

Dhe kush përmbahet duke mos thënë asgjë në lidhje me Kur’anin nga injoranca duhet të mësohet dhe duhet të deklarohet prej ithtarëve të bidatit por nuk duhet të nxiret nga feja.

ومن قال "لفظي بالقرآن مخلوق" أو "القرآن بلفظي مخلوق" فهو جهمي

Dhe kushdo që thotë se “Fjalët e mia gjatë recitimit të Kur’anin janë të krijuara” është prej Xhehmive.

Mirpo nëse thotë dikush fjalët tona që ne flasim janë të krijuara kjo është e vërtetë.

Falemnderimi i takon vetëm All-llahut

